# Mbi rrugën e të parëve tanë (Selefit)

﴿ الوجيز في منهج السلف الصالح ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Abdul Kadër Arnauti

**Përktheu:** Bekir Halimi

**Redaktoi:** Sedat Shabani

2010 - 1431

islamhouse.com

*Në emër të All-llahut, Mëshiruesit Mëshirëplotit*

## - *Hyrje*

Lavdia i takon Allahut, Atë e falënderojmë dhe prej tij ndihmë dhe falje kërkojmë. Kërkojmë mbështetje te Zoti xh.sh. nga të këqijat e shpirtit dhe veprave tona. Atë të cilin e udhëzon Allahu s'ka kush e humb dhe atë të cilin e humb s'ka kush e udhëzon. Dëshmoj se s'ka të adhuruar përveç Allahut, i Cili është një i vetëm dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i dërguar i tij.

Ajo që më shtyu ta shkruaj këtë traktat të shkurtër mbi sqarimin e rrugës të parëve tanë të mirë (selefus-salih) janë pyetjet e shumta që më janë drejtuar nga shumica e njerëzve pa dallim klase. Tek njerëzit është përzier kuptimi i akides (besimit) së shëndoshë nga ndikimi i fjalëve të njerëzve që flasin mbi këtë temë pa qenë të përgatitur për këtë dhe nuk e angazhon veten që të hedhë shikimin në shkrimet e tradicionalistëve {Ehli sunne vel-xhema 'a) të cilët ia kanë dhënë hakun kësaj teme,shkrimtarët, shkrimet e të cilëve janë të njohura për nga dituria dhe drejtësia.

Për shkrimin e këtij traktati kam falur namaz istihare'.[1] Në shkrimin e këtij traktati jam bazuar në shkrimet e një

[1] Namaz me të cilin i drejtohet besimtari All-llahut xh. sh. kur vendosë të bën ndonjë vepër me lutje, nëse është mirë (hajr) t'ia mundësojë këtë, nëse është keq (sherr) ta largojë nga kjo vepër (sh. p.)

numri të dijetarëve që kanë shkruar mbi akiden (besimin) e selefit (të parëve tanë të mirë) nga as'habët -bashkëkohësit, tabiinët- pasuesit dhe etbai- tabiinët- pasuesit e pasuesve, të cilat shkrime i kanë pranuar dijetarët e parë dhe të fundit. S'kam shtuar asgjë, veç disa shkrimeve të vogla rreth fjalëve të tyre. Literaturën e konsultuar e paraqes në faqen e fundit. E lus Allahun xh. sh. që ta bëjë këtë vepër të dobishme për muslimanët në përgjithësi. Ai e din qëllimin, e fjala e fundit është lavdia Allahut, Zotit të botërave.

**Damask: E Enjte,**
**18 Muharem, 1411**
**9 Gusht , 1990**

**Shërbyesi i sunnetit të Muhammedit salall-llahu alejhi ve sel-lem**
**Ebu Mahmud, Abdul-kadër Arnauti**

# *Mbi rrugën e të parëve tanë*

Në Emër të Allahut, Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit

**Domethënia etimologjike e fjalës El- vexhiz:** Thuhet (evxhezel-kelame) أوجز الكلام që do të thotë ka shkurtuar dhe pakësuar fjalimin.

**Domethenia etimologjike dhe termionologjike** fjalës El-Menhexh المنهج:

Thuhet: En-nehxhu النهج , el-menhexhu dhe shumësi El-minhaxh المنهاج, rrugë e qartë, metodë All-Ilahu xh.sh. në Kur'an thotë: " ***"Ne për të gjithë ju kemi bërë ligj dhe rrugë te qartë".***(El-Maide:48)

All-llahu xh. sh. ka bërë për çdo popull rrugë të caktuar, ithtarët e Tevratit kanë legjislaturën (sheriatin) e tyre, pasuesit e Inxhilit kanë poashtu sheriatin e tyre dhe pasuesit e Kur'anit kanë sheriatin e tyre. Këto janë legjislatura që ndryshojnë në vendime ligjore, por nuk ndryshojnë në njësinë (tevhidin) e All-llahut xh.sh. siç thotë Muhammedi salall-llahu alejhi ve sel-lem: ***"Unë më tepër kam përparësi se Isai, biri i Merjemës, në këtë botë dhe në botën tjetër (ahiret), të dërguarit e All-llahut janë vëllezër për nga baba , e nënat ndryshojnë, fenë e kanë një dhe nuk ka ndërmjet meje dhe Isait pejgamber."*** [2]

[2] E transmeton Buhariu në Sahihun e vet, gjithashtu Muslimi në Sahihun etij . nga Ebu Hurejreja r.a..

Kjo d.m.th. se pëlqejnë në rrënjë, tevhidin e All-llahut (monoteizmin-njëjësinë e Zotit) kurse ndryshojnë në degët-legjislaturën e All-llahut xh.sh. All-llahu xhel-le shanuhu i thotë Muhammedit s.a.v.s. në Kur'an: ***"Ne nuk dërguam asnjë të dërguar para teje e të mos i kemi shpallur atij se : Nuk ka të adhuruar tjetër përveç Meje, pra Më adhuroni "*** (El-enbija :25)

All-llahu xh.sh. thotë: ***"Ne dërguam në çdo popull të dërguar që t'ju thonë: Adhurojeni vetëm All-llahun e largojuni djajve (adhurimit të tyre)"*** (En-Nahl :36)

Kjo sa i takon monoteizmit (tevhidit), kurse legjislatura ndryshon në çështje të urdhëresës ose ndalesës.

Domethënia etimologjike dhe terminologjike e fjalës Es-selef السلف:

Es-selefu që ka kaluar më parë ,thuhet: selefe shej'un [سلف شيء] -ka kaluar, selefe fulanun selefen – [سلف فلان سلفا] ka parakaluar es-salif - parakalues, popull që ka jetuar para nesh në histori.

All-llahu i Lartësuar (xh.sh.) thotë: ***"Kur ata nxitën hidhërimin Tonë Ne iu hakmorëm atyre dhe i përmbytëm të gjithë dhe i bëmë shembull e përvojë për të tjerët."*** (Ez-Zuhruf:55,56) që d.m.th., kur na hidhëruan, u hakmorëm, i zhytëm të gjithë dhe i bëmë parakalues për ata që veprojnë si ata , që të marrin këshilla e mësim që ka. Es-selef السلف ata që kanë kaluar, prindi, farefisi, të cilët janë më të moshuar kanë më shumë merita, njëjësi është salif السالف

Transmetohet nga Hasan El-Basriu , i cili në namazin e xhenazes së fëmijës së vet ka thënë: "O Zot , bëje parakalues për ne."

Nga ky shkak gjenerata e parë quhet selefus- salih السلف الصالح (të parët tanë të mirë). Muhammedi salall-llahu alejhi ve sel-lem, shokët (sahabët) e tij dhe ata që i pasojnë në mënyrë të mirë janë selefi i ummetit (parakaluesit e ummetit). Kushdo që thirr në atë që ka thirr Muhamedi salall-llahu alejhi ve sel-lem, shokët dhe ata që i pasojnë në mënyrë më të mirë , është në rrugën e të parëve tanë, Selefit. Obligim është për të gjithë që ta përcjellin Kur'anin e Madhëruar dhe sunnetin e pastër të Muhamedit salall-llahu alejhi ve sel- lem ashtu si e kanë kuptuar të parët (selefi) - qoftë i kënaqur Allahu me ta , mbasi ata meritojnë të pasohen, ngase ishin të sinqertë në besimin e tyre të fortë, në tevhidin e tyre, dhe të sinqertë në adhurimin (ibadetin) e tyre.

Prijësi (imami) i tyre është Muhamedi salall-llahu alejhi ve sel-lem, për pasimin e të cilit na ka urdhëruar All-llahu i Lartëmadhëruar në Kuranin e Madhëruar: ***"Atë që ua jep i dërguari merreni e atë që u ndalon lëreni."*** (El- Hashr:7)

All-llahu i Lartëmadhëruar thotë: ***"Ju e kishit shembullin më të lartë të Dërguarin e All-ahut (Muhamedin), kuptohet, ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shpesh Allahun."*** (El-Ahzab:21).

***“Ai është që flet me shpallje nga qielli: Dhe ai nuk flet nga mendja e tij. Ai nuk është tjetër jasht shpalljes që i shpallet."*** (En-Nexhm:3-4)

Allahu i Lartmadhëruar na urdhëron ta marrim gjykimin e tij në çdo çështje të jetës sonë dhe në Kur'an thotë: ***"Betohem në Zotin tënd se ata nuk janë besimtarë (të asaj që të zbriti ty e as të asaj para teje) derisa të mos të zgjedhin ty për të gjykuar në atë konflikt mes tyre , e pastaj (pas gjykimit tënd) të***

***mos ndiejnë pakënaqësi nga gjykimi yt dhe (derisa) të mos binden sinqerisht."*** (En-Nisa:65).

E na e tërheqë vërejtjen nga të kundërshtuarit e tij : ***"Prandaj le të ruhen ata që e kundërshtojnë rrugën e tij (të të dërguarit) se ata do ti zë ndonjë telashe ose do t'i godas dënimi i dhimbshëm."*** (En-Nur:63)

Selefi gjatë mosmarrëveshjeve të tyre i kthehen Librit të Allahut të Lartmadhëruar dhe sunnetit të Muhamedit salall-llahu alejhi ve sel-lem: ***"Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje atëherë parashtrojeni atë te All-llahu (te Libri i Tij) dhe te i Dërguari, nëse i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë."*** (En-Nisa:59)

Muhamedi salall-llahu alejhi ve sel-lem është dërguar kumtues nga Zoti i Lartëmadhëruar dhe sqarues i Librit të Tij: ***"Ty ta zbritëm Kura'nin që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur atyre, me shpresë se do ta studiojnë (Kur'anin)"*** (En-Nahl :44)

Muhamedi salall-llahu alejhi ve sel-lem në një hadith thotë: ***"Obligoheni të kapeni për rrugën time dhe për rrugën e zëvendësve (halifëve) të drejtë e udhëzues, kapuni në to me dhëmballë (fortë), e ruajuni nga risitë (bidatet) se çdo risi është humbje"***[3]

Selefus-salih janë gjithashtu shekujt e zgjedhur dhe të privilegjuar, për të cilët Muhamedi salall-llahu alejhi ve sel-lem

---

[3] E transmeton Imam Ahmedi në "Musnedin" e tij (4/126.127). Ebu Davudi në sunenin e tij (4607). Tirmidhiu në Sunenin e tij (2678). Ibni Maxhe në sunenin e tij (42), nga sahabiu Irbad bin Sarijeh r.a. hadithi ësht ë i vërtetë (sahih ). Shiko sqarimin e hadithit në librin "Xhamiul-ulumi vel - hikemi " të Hafidh ibni Rexheb el - Hanbeliu.

në një hadith të vërtetë thotë: ***"Njerëzit më të mirë janë ata të shekullit tim, pastaj ata që vijojnë, dhe vijuesit pas tyre" . Po ashtu thotë: "Pastaj do të vijnë popuj që do të dëshmojnë atëherë kur nuk u kërkohet dëshmia, do të tradhtojnë, nuk do të jenë besnikë, do të premtojnë dhe nuk do të realizojnë, do të përhapet ndër ta dëshira për të ngrënë e për të pirë tepër dhe pozita."***[4]

[4]Transmeton Buhariu (5/19).Muslimi (2535), Tirmidhiu (2222).Ebu Davudi (4657), Nesaiu (77-18) nga sahabiu Imran ibn Husejni radijall-llahu anhu, gjithashtu transmeton Buhariu (5\191),Muslimi (2533).Tirtmidhiu (3858).nga sahabiu Abdull-llah ihn Mesud radijall-llahu anhu.

Bazat e fesë për të cilat u kapën prijësit dhe dijetarët e fesë islame -selefi- në të cilat edhe i ftojnë njerëzinë janë:

**1 -** Të besuarit në Librin e Allahut të Madhëruar, qofshin ato ajetet e përgjithësuara ose ato të pjesërishmet.

**2 -** Dëshmia mbi njëjësinë (tevhidin) e Allahut të Lartëmadhëruar ,dëshmojnë pejgamberllëkun e Muhamedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem si dhe zbritjen e shpalljes mbi te.

**3 -** Njohja e Zotit nëpërmjet Cilësive të shpallura nga Ai në Kuran ose të cilat i ka përmendur Muhamedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem në hadithe të vërteta.

**4 -** Besimi në hadithet (sunnetin) e tij, të cilat janë të vërteta, hadithe të transmetuara nga njerëzit e drejtë e besnik .

**5 -** Përshkrimi i Allahut xhel-le shanuhu ashtu siç e përshkroi vetveten e Tij në Librin e Tij dhe në gjuhën e Pejgamberit të tij, pa bërë krahasim me krijesat e tij, pa pyetur si, duke mos devijuar kuptimin dhe duke mos besuar se Zoti nuk posedon cilësi dhe pa e përgjasuar me krijesat e Tij. All-llahu xhel-le shanuhu thotë: ***"Asnjë send nuk është si Ai, Ai është dëgjues dhe sheh."*** (Esh-Shura:11)

Imam Zuhriu[5] thotë: "All-llahu sqaron, Muhamedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem kumton, ne këtaj i dorëzohemi."

[5] Quhet Muhammed bin Muslim bin Ubejdull-llah bin Shihab bm Zuhri Kurejshi Ez-Zuhrij Ebu Bekr fekih, hafidh (i hadilheve), ëslitë tabii, nga

Imam Sufjan bin Ujejne[6] thotë: "Besoje All- llahun e Lartëmadhëruar dhe në atë që ka ardhur nga i Lartëmadhëruari, sipas dëshirës së Allahut dhe besoje të dërguarin sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem dhe atë që vjen nga i dërguari sipas dëshirës së të dërguarit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem ".

Në këtë rrugë ka vazhduar selefi dhe pasardhësit e tyre. Të gjitha këto ajete që flasin mbi cilësitë e All-llahut i kanë pranuar, i kanë kaluar dhe i kanë vërtetuar, pa ndryshim (te'vil), e neve jemi urdhëruar të ndalemi në atë që kanë thënë ata (selefi) dhe të udhëzohemi me dritën e tyre.

Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem na ka tërhequr vërejtjen nga risitë , e na ka traguar se ato të shpiejnë në humbje: ***"Përmbajuni sunnetit tim dhe sunnetit të udhëheqësve të drejtë, përmbajuni atyre me dhëmballë (fortë), e ruajuni risive (bidateve), se çdo risi është humbje".***

Abdullah ibn Mesudi radijall-llahu anhu thotë: ***"Pasoni të parët (selefin), e mos nxirrni risi (bidate), kjo ju mjafton".***[7]

---

banorët e Medinës. njëri nga prijcsil e famshëm, dijetar i Hixhazit dhe Shamit. Vdiq më 120 h.

[6] Quhel Sufjan bin Ujejne El-hafidh Ebu Muhammed El-kufij. Ka qenë imam, hafidh (i haditheve) dhe autoritativ. Ka poseduar dituri të gjerë, mundësi të mëdha, muhadith i haremit të Mekës. Imam Shafiu për të thotë: " Sikur mos të ishte Maliku dhe Sufjani do të humbte dituria e Hixhazit " Vdiq në Meke më 198 h.

[7] Quhet Abdull-llah ibn Mesud ibn Gafil ibn Habib el- Hedheli, Ebu Abdur-Rahman, nga të parët që kanë pranuar fenë islame, me vlerë e dituri të madhe ndër sahabet.është shpërngulur në Habesh (Etijopi), pastaj në Medine, ka marë pjesë me Muhammedin sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem në luftën e Bedrit, Uhudit, Hendekut, në besatimin në ridvan dhe në të gjitha betejat. Ka qenë prej fukahave ndër sahabet.Vdiq në Medine 32 h.

Omer ibn Abdul-Azizi radijall-llahu anhu thotë : "Ndalu atje ku është ndalur populli (selefi), mbasi ata me dituri dhe mendjeprehtësi janë ndalur."[8]

Imam Evzaiu radijall-llahu anhu thotë: "Detyrë e ke të pasosh gjurmët e selefit edhe pse të refuzojnë njerëzit e ruaju nga mendimet e njerëzve edhe pse të zbukurohen me fjalë "[9]

**6 –** Të besuarit se: Imani përmbledh të dëshmuarit me gojë, të vepruarit me vepra dhe të besuarit me zemër e shpirt dhe se imani rritet me vepra të mira dhe zvogëlohet me mëkate.

**7 -** Të besuarit se: e mira dhe e keqja ndodhin sipas caktimit të All-llahut të Lartëmadhëruar, por e keqja nuk ndodh me urdhrin e Tij, ngase All-llahu xhel-le shanuhu urdhëroi të mirën dhe ndaloi të keqën, Ai nuk urdhëron për mëkat, por përkundrazi, atë e ka ndaluar. Njeriu nuk është i determinuar (kushtëzuar), por zgjedh veprat dhe besimin që do , e varësisht nga ajo që zgjedh meriton dënimin ose shpërblimin.

All-llahu xhel-le shanuhu thotë: ***"Kush të dojë le të besojë, e kush të dojë le të mohojë."*** (El-Kehf:29)

**8 -** Nuk duhet bërë të pabesë (kafir) muslimanin që bën mëkate, po edhe nëse janë mëkate të mëdha, përveç nëse mohon ndonjë send që është i domosdoshëm fetarisht të dihet, siç është njohja e vendimeve të veçanta dhe të përgjithshme në

---

[8] Quhet Abdurr-Rahman Ebu Hafsa, Omer ibn Abdul- Azizi ibn Mervan ibn Hakem El-Emevi el-Kureshi, halife i mirë, është lindur dhe ka jetuar në Medine, është bërë halife (kryetar shteti) në vitin 99 h..Vdiq në Sham më 101 h.

[9] Quhet Abdur-Rahman ibn Amr ibn Juhmid El-Evzai ,Imam i njohur.

Kur'an dhe sunnet dhe njohja e pajtimit (ixhmasë-konsenzusit) të selefit dhe të parëve të tyre.

**9 –** Të adhurohet vetëm All-llahu i Lartëmadhëruar e nuk duhet bërë shok në adhurim, nuk duhet të kërkohet asgjë nga askush përveç nga All-llahu az-ze ve xhel-le, vetëm në All-llahun duhet mbështetur, Atij duhet T'i afrohemi me nënshtrim, adhurim dhe vepra të mira. All-llahu xhel-le shanuhu thotë: ***"O ju që besuat keni frikë All-llahun dhe kërkoni afrim tek Ai, luftoni në rrugën e Tij që të gjeni shpëtim".***(El-Maide:35)

***"Afrojuni Atij duke e adhuruar dhe duke iu bindur plotësisht".***

**10 -** Vlen të falurit pas çdo personi, qoftë i mirë apo i keq, nëse forma e namazit është e saktë.

**11 -** Askend nuk duhet emëruar me xhennet ose me xhehennem, pa marë para sysh cili është ky , me përjashtim të atij të cilin e ka emëruar Pejgamberi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, por duhet shpresuar për të mirin (xhennetin) dhe duhet pas frikë për të keqin (hyrjen në xhehenem).

**12 -** Duhet dëshmuar me xhennet dhjetë të përgëzuarit, siç ka dëshmuar Muhammedi sal- lall-llahu alejhi ve sel-lem me xhennet, i cili nuk flet nga epshi i tij por nga ajo që i shpallet.

**13 -** Duhet dashur shokët e Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, nuk duhet folur për atë që ka ndodhur në mes tyre, çështjen e tyre ia lëmë All-llahut xhel-le shanuhu, nuk duhet fyer asnjërin prej sahabeve, duke u bazuar në hadithin e Pejgamberit sal-lall-llahu alejhi ve sel- lem ku thotë: ***"Mos i fyeni as'habët e mi, se pasha Atë në Dorën e Të Cilit është jeta ime, nëse ndokush prej jush jep pasuri ari sa kodra e Uhudit (kodër ne***

***afërsi të Medinës), nuk mund të arrin gradën e njërit prej tyre e as sa gjysma".***[10]

**14 -** Duhet besuar se sahabët nuk janë të pagabueshëm, nuk gabon vetëm All-llahu i Lartëmadhëruar. All-llahu xhel-le shanuhu e ka mbrojtur ummetin nga gabimi e jo personat. Pejgamberi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem thotë: ***"All-llahu nuk e bashkon ummetin tim në humbje, Dora e All-llahut është me xhematin (bashkësinë)"***[11]

**15 -** Gratë e Pejgamberit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem duhet konsideruar nëna të besimtarëve dhe duhet besuar se ato janë të pastra dhe larg nga çdo e keqe.

**16 -** Duhet besuar se askush nga muslimanët nuk obligohet që të lidhet me ndonjë drejtim të ndonjë fekihi (dijetar, i cili merret me jurisprudencën Islame) të caktuar, dhe ai mund të transferohet prej një drejtimi në tjetrin, nëse ai tjetri ka argumentin më të fortë. Populli i thjeshtë nuk ka drejtim, por drejtimi i tij është drejtimi i muftisë , prej të cilit merr fetva. Detyrë e atij që mëson islamin është që të njohë argumentet e fukahave dhe të vepron me ato argumente dhe ka të drejtë të

---

[10] Transmeton Buhariu (7/27-28).Muslimi (2541), Ebu Davudi (4658), Tirmidhiu (3860) nga sahabiu Ebu Seid El-Hudri radijall-llahu anhu.

[11] Transmeton Tirmidhiu nga Ibn Omeri radijall-llahuanhuK(...). Tirmidhiu transmeton këtë hadith edhe nga Ibn Abbasi, cili konsiderohet përforcues i këtij hadithi, kurse Ibn Ebi Asimi po të njëjtin hadith e transmeton nga Usame ibn Sheriku me sened të vërtetë, e me këtë ky hadith bëhet i vërtetë. Njëra prej pikave ku dallohet Ehli sunneti prej shiitëve është edhe fakti se ata jo vetëm që i fyejnë por i konsi- derojnë të pa fe krerët e sahabeve Ebu Bekrin , Omerin Othmanin , radijall-llahu anhum exhmein. Shiko librin e Homeinit " Keshful-esrar ".

shpërngulet prej një drejtimi në tjetrin nëse ai tjetri ka argumente më të forta dhe fikh më të pranuar, d.m.th të bëhet përcjellës (mutebi') që është shkallë mesatare mes muxhtehidit (shkenctar i cili merret me studime të jurisprudencës islame të nxjerra nga Kur'ani dhe sunneti i Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem , sikur kanë qenë katër imamat, fukahat dhe muhadithinët) dhe mukalidit (pasues i dijetarëve).

**17 -** Duhet besuar se: Katër sahabet; Ebu Bekri, Omeri, Othmani dhe Aliu, All-llahu qoftë i kënaqur me ta, ishin halifët (sundimtarët) e drejtë e udhëzues. Dhe koha e sundimit të tyre ka qenë sundim në bazë të Pejgamberllëkut, e cila kohë ka zgjatur 30 vjet, bashk me sundimin e Hasanit radijall-llahu anhu. Për këtë Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem thotë : ***"Sundimi i drejtë (hilafeti) në ummetin tim do të zgjasë 30 vjet , pastaj do të jetë mbretëri (dinasti)."***[12]11

**18 -** Duhet besuar se çdo gjë që vjen prej Kur'anit duhet vepruar me të dhe çdo ndalesë që është në te duhet larguar nga ajo. Të besohet çdo send që ka treguar Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem dhe është vërtetuar vërtetësia e transmetimit nga ai, e kemi kuptuar apo nuk e kemi kuptuar atë.

**19 -** Duhet zbatuar atë që ka urdhëruar All- llahu i Lartëmadhëruar dhe Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem dhe duhet larguar nga ajo që ka ndaluar All- llahu xh.sh. dhe Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem. Duhet të ndalemi në

[12] Transmeton Imam Ahmedi në Musnedin e tij (5/220,221), Tirmidhiu (2227), Ebu Davudi (4646,4647), Ibni Hibbani (1534,1535), Hakimi në Mustedrek (3/71.145) nga Sefineje r.a. Hadithi është sahih.

kufijtë që i ka përshkruar Kur'ani i Madhëruar dhe Sunneti i Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem dhe ajo që ardhur nga sunduesit e drejtë e udhezues. Muslimanët obligohen të përcjellin Muhammedin sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem në besim, vepra dhe fjalë dhe sunnetin e halifeve të drejtë pas tij. Ky është Sunneti i plotë, ngase Sunneti i prijësve të drejtë duhet të pasohet sikurse Sunneti i Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem (kuptohet nëse nuk e kundërshton atë).

Omer ibn Abdul-Azizi r.a. thotë: "Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem na ka lënë Sunnetin e tij, poashtu edhe dijetarët pas tij na lanë Sunnetin (veprat e tij). Ai që vepron me të është përmbajtur për librin e All-llahut xh.sh. dhe është i paluhatshëm në fenë e All-llahut të Lartëmadhëruar.

Askush s'guxon të ndryshojë diçka prej kësaj. Kush udhëzohet me këtë është i udhëzuar, kush armatoset me këtë do të jetë fitues, e kush e lë këtë e nuk pason rrugën e besimtarëve, e dërgon All-llahu xh.sh. në atë që e meriton, e përfundimi i tij është xhehennemi , sa vendbanim i keq që është.

Kjo është vërtetim i fjalës së Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem: " ***“Ruajuni nga bidatet se çdo bidat (risi) është humbje".***[13]

Ky hadith është një prej shtyllave bazë të kësaj feje , e i ngjan fjalës së Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem: ***" Kush shpik diçka të re në fenë tonë , që nuk është prej saj, është e refuzuar "***[14]

[13] Shiko faqe 12.

[14] Transmeton Buhariu (4/298;5/221), Muslimi (1718) Ebu Davudi (4606), ibn Maxheja (14), nga Aisheja r.a. Këtu fjala "e refuzuar", d.m.th. e papranuar ,

Në këtë hadith tërheq vërejtjen Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem nga pasimi i risive në besim dhe adhurim. Risi (bid'at) d.m.th. çdo send që është shpikur, e nuk ka bazë në sheriat, kurse ajo që është në sheriat nuk është bid'at edhe pse etimolo- gjikisht i thuhet bid'at. Cilido që shpik diçka dhe ia atribon fesë, e që nuk ka bazë në sheriat, është larg kësaj (fesë) , qoftë në besim, në vepra apo në fjalë.

Mund të hasen disa fjalë te selefi, të cilat i lavdërojnë si disa risi, mirëpo kanë për qëllim bidatet në aspektin gjuhësor e jo në aspektin e legjislaturës. Prej këtyre fjalëve është thënja e Omerit r.a. pasi që bashkoi njerëzit në namaz të ramazanit (namazin e teravive) mbrapa imamit në xhami : ***"Sa risi e mirë është kjo".*** Kjo vepër (falja e namazit të teravisë me xhemat) ka bazë në sheriat.

Muhammedi s.a.v.s. disa herë ka falur namazin e teravisë me xhemat në xhami, pastaj e ka lënë nga frika që mos të kuptohet si obligim (farz) , e ummeti i tij nuk do të kenë mundësi ta kryejnë këtë obligim. Kjo çështje u qetësua pas vdekjes së tij sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem dhe mu për këtë e ngjalli këtë sunnet Omeri r.a. , kurse çështjeve që janë të vendosura, nuk bën t'u shtohet diçka , si p.sh. ezani mbetet ashtu siç është , pa shtuar gjë në të dhë pa nxjerr gjë prej tij, namazi gjithashtu mbetet i pandryshuar në formën e t i j, ngase Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem ka thënë: ***" Faluni ashtu sikur më shihni mua duke u falur."*** Ky është hadith i vërtetë , të cilin e transmeton Buhariu në Sahihun e tij. Gjithashtu, haxhi mbetet në formën e

---

është batil dhe nuk mbështetet muslimani në ato vepra. Ky hadith është një rregull i madh prej rregullave islame, është prej fjalëve përmbledhëse të Muhammedit s.a.v.s. ky hadith është i qartë dhe argument për kundërshtimin e çdo bid'ati dhe risie, qoftë të shpikur tani ose më herët.

tij , pasi që Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem thotë: ***" Merreni nga unë haxhin tuaj"***.[15]

Muslimanët i kanë bërë disa gjëra që s'kanë qenë në kohën e Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, por ka qenë nevojë e domosdoshme për ruajtjen e islamit, dijetarët e hershëm e kanë lejuar këtë dhe e kanë heshtur, siç është vepra e Othmanit r.a., i cili e bashkon ummetin në një mus'haf nga frika që të mos përçahet ummeti, e sahabet e patën pëlqyer këtë vepër, ngase ishte në dobi të muslimanëve; p.sh. shkrimi i hadithit, shkrimi i shkoqitjes (tefsirit-komentimit) së Kur'anit dhe hadithit, shkrimi i shkencës së gjuhës, për ruajtjen e gjuhës arabe , e cila është mjet për kuptimin e islamit. All-llahu i Lartëmadhëruar e ka garantuar ruajtjen e sheriatit të tij , ku thotë: ***" Ne me të vërtetë e kemi shpallur Kur'anin, dhe Ne, me të vërtetë do ta ruajmë".*** (El-hixhr : 9).

Muhammedi sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem thotë në hadith: ***"E bartin këtë dituri të drejtit e çdo gjenerate që vijnë pas, e pastrojnë nga ndryshimet e atyre që teprojnë (ekstremistëve-***

---

[15] Transmeton Muslimi (1297), Ebu Davudi (1970), Nesaiu (5/270), nga Xhabir ibn Abull-llahu r.a. Te Muslimi dhe Ebu Davudi gjendet me fjalën " që ta merrni" , thotë Imam Neveviu në librin " Sherhu Muslimi ", ky Lam që është këtu , është Lam urdhëror, që d.m.th. merreni haxhin tuaj , e ka për qëllim këto çështje që po i bëjnë në haxh, sikurse fjalët, veprat e format e saj , e ku është edhe haxhi juaj , pra merreni, pranojeni, mësojeni, punoni me të dhe mësojan i njerëzve. Ky hadith i përngjan hadithit të Muhammedit s.a.v.s. ku thotë: " Faluni ashtu siç më shihni mua duke u falur"
Sqarim- Fjala Haxh është fjalë arabe , kurse fjala pelegrinazh është fjalë latine, prandaj ose të gjejmë ndonjë shprehje në gjuhën tonë ose ta përdorim origjinalin.

***fanatikëve),nga plagjiatët e gënjeshtarëve dhe nga komentet e injorantëve (xhahilave)".*** Ky hadith është në shkallën hasen (të mirë), me të përcjellurit e dëshmitarëve dhe të rrugëve të shumta që i ka ky hadith.

Ky është besimi i tufës së këtij ummeti, ky është besimi i pastër, i pastruar me ujë të ëmbël, i fortë si malet e larta, është besim i shëndoshë dhe rrugë e drejtë , në rrugën e Kur'anit të Madhëruar dhe Sunnetit të Muhammedit s.a.v.s. dhe fjalëve të Ehli Sunnetit (tradicionalistëve).

Kjo është rruga e cila i ka ngjallur zemrat e të parëve të këtij ummeti. Ky është besimi i të parëve (selefit), i grupit shpëtues. Ky është besimi i katër imamëve të drejtimeve të njohura, besim i shumicës së dijetarëve të shkencës së besimit, fukahave si dhe i shkencëtarëve të hadithit, gjithashtu edhe i pasuesve të rrugës së tyre deri më sot , e deri në Ditën e Kijametit, porse ata që kanë ardhur pas, kanë bërë ndryshime në fjalët që ua kanë mveshur drejtimeve të tyre .

Obligim e kemi t'i kthehemi burimit të besimit (akides) të pastër, nga i cili burim kanë pirë ujë të zgjedhurit e selefit, të heshtim aty ku kanë heshtur, të kryejmë adhurimin ashtu si e kanë kryer ata , t'i përmbahem Kur'anit, Sunnetit dhe konsenzusit (ixhma' it) të selefit dhe të parëve të tyre dhe analogjis (kijasit) të saktë në çështjet bashkëkohore .

Fudajl ibn Ijadi r.a.thotë: " Përmbaju rrugës së udhëzimit edhe pse pakica e pason këtë rrugë, ngase kjo s'të bën dëm, dhe ruaju nga rrugët e të humburve, mos u mashtro me faktin se shumica e njerëzve e pasojnë këtë rrugë".

Kjo është e vetmja rrugë, me të cilën do të përmirësohet pjesa e mbetur e ummetit.

Të vërtetën e thotë Imam Maliku, dijetar i Medinës, kur thotë: "Nuk do të përmirësohet pjesa e mbetur e ummetit veçse me atë që është përmirësuar fillimi i tij".

Kjo do të thotë s'do të zhduket mirësia nga ky ummet asnjëherë, ngase Muhammedi s.a.v.s. thotë : ***"Do të vazhdojë të mbetet një grup nga ummeti im, të përqendruar në të vërtetën e nuk do t'u bëjnë dëm ata që do të mundohen t'i frikësojnë (kthejnë nga kjo rrugë) , derisa të vijë urdhri i All-llahut (Kijameti), ata do të jenë vijues në këtë rrugë"***[16]

Muhammedi s.a.v.s. thotë: ***"Shembulli i ummetit tim është si shembulli i shiut .Nuk dihet .fillimi apo mbarimi i shiut është më i mirë (hajr)."*** Ky hadith është sahih.[17]

Shumica e dijetarëve ishin të besimit selefit, nga ata janë: Ebu Xhafer Et-Tahaviu[18] librin e të cilit e ka komentuar Ibni Ebul-Iz el- Hanefiu[19], njëri nga nxënësit e Ibni Kethirit, e ka quajtur "Komenti i besimit (akides) Tahavije", nga to është edhe Ebu Hasen El-Eshariu[20] me librin e Tij "El-Ibane an Usulid-Dejane", ky ishte besimi në të cilin ishte në fundin e jetës së tij, e

---

[16] Transmeton Muslimi në Sahihun e tij (1920), Ebu Davud (4252), Tirmidhiu (2177 , 2230 ), të gjithë nga sahabiu Thu'ban radijall-llahu anhu . Ky hadith ka shumë transmetime, nga shumë sahabe, nga Mugire ibni Shu'be , Sa'd ibni Ebi Vekas , Muavi ibni Ebi Sufjan, Imran ibni Husejn etj.

[17] Transmeton Ahmedi në Musnedin e tij (3/130), Tirmidhiu (2873), nga Enes ibni Maliku r.a. gjithashtu e transmeton Ahmedi në Musnedin e tij (4/319) nga Ammar ibni Jasiri r.a., ky hadith është sahih nga shumë të senedit.

[18] Quhet Ahmed ibni Muhammed ibni Sulameh el- Ezedij et-Tahavij, ka vdekur më 320 h. në Misir, është varosur në Kurafe .

[19] Quhet Ebul-Hasan Sadrud-din Alij ibni Alaud- din ibni Ebil-Iz el-hanefiu, ka vdekur më 792 h.

[20] Quhet Ali ibn Ismail ibn Ishak, nga familja e Ebu Musa El-Eshariut, ka vdekur në Bagdat më 342 h.

cila shihet në këto fjalë të tij : "Kjo është fjala të cilën e themi dhe besimi të cilin e besojmë: Të përmbahemi për Kur'anin e Madhëruar dhe Sunnetin e Pejgamberit sal-lall- llahu alejhi ve sel-lem dhe për atë që transmetohet nga shokët e tij, brez pas brezi deri te dijetarët e hadithit, e ne në këtë përmbahemi, çka ka thënë Ebu Abdull-llahu, Ahmed ibn Hanbeli, themi, kush i kundërshton nga ai larg qëndrojmë". Ata që kanë shkruar mbi besimin (akiden) e selefit janë Sabuni[21] në librin e tij "Akideja e selefit" , Imam Muvafikud-Din ibn El-Kudame El-Makdesi[22] në librin e tij "Lumatul-Itikad El-Hadij ila sebilir-Reshad" dhe dijetarë tjerë të vyeshëm, All-llahu xhel-le shanuhu i shpërbleftë me të mira.

---

[21] Quhet Othman ibn Ismail ibn Abdur-Rahman Es- Sabunij. Imam, muhadith, shejhul-Islam. Ka vdekur më 449 h.

[22] Quhet Muvafikud-Din.Ebu Muhammed Abdull-llah ibn Ahmed ibn El-Kudame El-Makdesi Shejhul-Islam, fekih i madh. Ka vdekur më 620 h.

*All-llahun e lusim të na udhëzoj në besimin e vërtetë e ndërgjegjen e pastër dhe të kulluar, moral të vyeshëm, me të cilin është i kënaqur All-llahu, të na ngjallë në Islam dhe të na merr shpirtin në rrugën e Pejgamberit tonë Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem.*

*O Zot na merr shpirtin si musliman dhe na tako me robërit e Tu të mirë, jo të mposhtur e të sprovuar. Na fal neve, prindërit tanë dhe besimtarët në Ditën e Kijametit, atë ditë kur jepet llogaria. O All-llahu ynë! Ty të lusim të na inspirosh të vërtetën në fjalë dhe vepra. Së fundi falënderimi i qoftë All-llahut, Zotit të botërave.*

***Shërbyesi i sunnetit të Muhammedit sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem:***

***Ebu Mahmud Abdul-Kadër Arnauti***